**Bildungsdirektion Kanton Zürich**
Volksschulamt



# Informacione për prindërit – Logopedia

**Të dashur prindër**
**Një mësim i suksesshëm i te folurit është kusht paraprak për pjesëmarrjen aktive të fëmijës në përditshmërinë shkollore. Në vijim do t'ju informojmë, se si terapia e logopedisë i përkrah fëmijët dhe të rinjtë me të meta në të folur, në zhvillimin e tyre gojor dhe në shkrim, si i mbështet aftësitë komunikuese dhe se si ajo e forcon vetëbesimin dhe zhvillim e tyre personal.**



<u>Çfarë është logopedia?</u>
Logopedia merret me komunikimin dhe zhvillimin gjuhësor. Një defekt në të folur sjell sipas rregullit vështirësi në aspektin mësimor, në rezultate dhe në atë social. Ajo ka pasoja veçanërisht në rezultatet e lëndëve mësimore, tek të cilat, gjuha dhe të kuptuarit e saj është me rëndësi.

Logopedja, logopedi me një sqarim mund të diagnostikoj defektet në të folur dhe bën sipas nevojës terapi individuale ose në grup. Këshillimi i prindërve dhe i mësuesve është një komponent i rëndësishëm kryesor i logopedisë.

Si masë preventive logopedët e specializuar sjellin dijeninë e tyre mbi gjuhën, zhvillimin gjuhësor dhe komunikimin në mësimin në klasë.

<u>Kush ka nevojë për logopedi?</u>
Një masë logopedike ka nevojë për një sqarim profesional dhe mund të raportohet, nëse një nxënëse ose një nxënës shfaq vështirësi në të folur, në formimin e nocioneve, në komunikim si dhe gjatë leximit dhe të shkruarit. Një fëmijë mund te bjerë në sy për shkaqe të ndryshme dhe në sfera të ndryshme gjuhësore:
- në të kuptuarit e gjuhës
- tek të treguarit
- në gramatikë
- në fjalor

Ai mund të tërheq vëmendje për shembull si në vijim:
- Probleme në rrjedhshmërinë e të folurit (p.sh. marrja e gojës)
- Vështirësi në të gëlltitur

Volksschulamt
Abt. Sonderpädagogisches

Walchestrasse 21, Postfach
8090 Zürich
www.volksschulamt.zh.ch

Elterninformation Logopädie
Juni 2011 / Albanisch
sonderpaedagogisches@vsa.zh.ch

- Shqetësime të zërit
- Probleme në të folur (p.sh. përdorim i gabuar i tingujve të lartë: /S/ në vend të /Sh-ës/, vendosja e gjuhës ndërmjet dhëmbëve duke folur)
- Vështirësi në shkrim dhe lexim

Çfarë mund të bëj shkolla?

Nëse tek një nxënëse ose nxënës vërehen vështirësi në të folur, atëherë prindërit dhe mësuesi në bisedën në shkollë bëjnë një kërkesë, për një sqarim logopedik.
Për shkak të sqarimit dhe me pëlqimin e prindërve, drejtoria e shkollës mund të urdhërojë një terapi individuale ose në grup jashtë klasës ose një terapi integruese të fëmijës ose të riut në një njësi klasash. Në rast nevoje dhe për pyetje të tjera mund të përfshihet edhe shërbimi psikologjiko shkollor.

Në terapi, fëmija me probleme në të folur, mbështetet dhe përkrahet me ushtrime, forma të të luajturit dhe me ushtrime perceptimi. Aty, ai mund ti balancoj deficitet, ti përmirësojë kompetencat gjuhësore dhe të gjej një mënyrë që të përshtatet me vështirësitë që ka.

Logopedja/logopedi bën si masë shoqëruese, biseda këshilluese me prindërit dhe mësuesit, i viziton në mësim nxënëset dhe nxënësit dhe i vëzhgon ata. Masat verifikohen të paktën çdo vit në një bisedë në shkollë.

Për një përkrahje dhe parandalim të hershëm të vështirësive mësimore dhe në zhvillim, në gjuhën e të shkruarit dhe në fushën e matematikës, logopedja/logopedi bashkëpunon kohë pas kohe edhe në grupin e klasave (veçanërisht me kopshtet e fëmijëve dhe me ciklin e ulët) dhe i këshillon mësuesit.

Në rast nevoje, të drejtë për një terapi logopedike kanë edhe nxënëset dhe nxënësit që frekuentojnë një shkollë private. Komisioni shkollorë vendos për vendin e sqarimit, masat dhe vendin e realizimit.

Çfarë mund të bëjnë prindërit?

Prindërit ndihmojnë shumë në zhvillim gjuhësor të fëmijës së tyre. Disa udhëzime se si mund ti përkrahni fëmijët në zhvillimin e tyre gjuhësor:
- Flisni në shtëpi shumë me fëmijën tuaj mbi tema të ndryshme. Mundësisht gjithmonë në gjuhën tuaj amtare.
- Kini kujdes kontakt shikimin gjatë të folurit. Kështu ju tregoni pjesëmarrjen tuaj dhe i jepni fëmijës përshtypjen që të kuptojë, se a e keni kuptuar.
- Fëmijët mësojnë prej njëri tjetrit – mbështetni kontaktet me bashkëmoshatarët e tij.
- Me ritualet (tregimet para se të flejë, këngë, vjersha, etj.) mund ti transmetoni gjuhën fëmijës tuaj.

- Bëni pushim, kur flisni me fëmijën tuaj.
- Gjatë të folurit duhet të shkëmbeheni: pas njërit e ka radhën tjetri.
- Merreni me seriozitet fëmijën tuaj në bisedë. Ai duhet të mësoj, se me të folurit e tij, ai mund të arrij diçka.
- Përkrahni leximin e librave: lexojini atij libra me vizatime, dhuroni libra, shkoni me fëmijën tuaj rregullisht në bibliotekë. Flisni për atë që ka lexuar.
- Kini parasysh që fëmija të ketë një vend të qetë për ti bërë detyrat e shtëpisë.
- Ju jeni një shembull i rëndësishëm për fëmijën tuaj – në mirëmbajtjen e një stili të mirë gjuhësor, në lexim, në dëgjim.

Pikërisht një fëmijë që ka probleme në të folur është veçanërisht i varur, që mos të vihet nën presion. Ai duhet ta ketë të drejtën të tregoj diçka, pa mos u korrigjuar çdo herë.

Mirëmbani kontaktin më mësuesit e fëmijës tuaj dhe diskutoni me ta për pyetje dhe probleme.

Nëse nga këndvështrimi juaj ka nevojë veprimi ose përkrahje, kërkoni mësuesit të klasës një bisedë në shkollë (Schulische Standortgespräch).



<u>Informacion / konsultim</u>

Për pyetje konkrete të zhvillimit gjuhësor, vështirësive gjuhësore, drejtohuni shërbimit logopedik të komunës tuaj.

Informacione të tjera mund të gjeni në internet nën:
- www.vsa.zh.ch (→ Schulbetrieb und Unterricht → Sonderpaedagogisches), informacione zyrtare të zyrës së shkollës
- www.sprachpraevention.ch
  Qendra kompetente virtuale e preventimit gjuhësor, vendi i kontaktit, i informimit dhe i këmbimit për preventim në logopedi.
- www.logopaedie.ch
  Informacione dhe udhëzime për prindërit dhe personat e tjerë referues të shoqatës së logopedëve zvicerano - gjermanofolës (DLV)
- www.lkg-zentrum.uzh.ch
  Informacione për buzët, nofullën, qiellzës së ndarë në spitalin universitar të Cyrihut
- www.kindersprache.ch
  Informacione për mësimin e gjuhës të fëmijëve